# Të mësojmë nga mali

NGA ADEM NIMANI

Një fjalë e urtë thotë " Mali ka vesh, fusha ka sy". Edhe në pyll ka rend në çdo stinë të vitit, natën e ditën. Për të bërë atdhe të dashur, duhet të vendosim rend. Për të vendosur rend duhet punë natë e ditë. Lule e bimë, bisha të egra, të mëdha e të vogla, shpezë të llojllojshme, të vogla e më të vogla, bimë të ulëta, të mesme, të larta e më të larta, që jetojnë e zhvillohen në periudha të caktuara...

FAQE 4









JANAR 2025

Shpërndahet FALAS!

# JETO GJELBËR

## "Krijimi i një modeli menaxhimi për luftimin e dëmtuesit të procesionares së pishës"




FAQE 2




## Fermat shqiptare krahas kultivimit të bimëve që prodhojnë ushqim, të shtojnë edhe pemë që japin energji

FAQE 6

## 11,7 milionë vizitorë të huaj vizituan Shqipërinë gjatë vitit 2024, me një rritje prej 15,2% krahasuar me vitin 2023

FAQE 8

## Kryeministri Kurti përmend 10 sukseset e Qeverisë për vitin 2024

FAQE 7







# "Krijimi i një **modeli menaxhimi** për luftimin e dëmtuesit të procesionares së pishës"

**Agjencia Kombëtare e Pyjeve në eventin hapës të projektit: "Krijimi i një modeli menaxhimi për luftimin e dëmtuesit të procesionares së pishës" të financuar nga Italian-Albanian Debt for Development Swap Programme IADSA bëri bashkë aktorët kryesorë koordinues të projektit, përfaqësues Institucionesh, përfaqësues Fondacione, punonjës të strukturave të pyjeve në Bashki, Shoqata mjedisoresh, ekspertë dhe specialistë të fushës.**



– **Z. Artur Kala** Drejtor i Përgjithshëm i Agjencisë Kombëtare të Pyjeve gjatë fjalës përshëndetëse theksoi rëndësinë e ndërmarrjes së projekteve të tilla si një mundësi për të përmirësuar gjendjen e pyjeve në sipërfaqe të paracaktuar të fondit pyjor, përmes praktikave të reja shkencore por edhe si një mbështetje të rëndësishme për ngritjen e kapaciteteve njerëzore për sektorin e pyjeve.



– **Z. Fatbardh Sallaku**, Rektor i UniversitetitBujqësor të Tiranës në fjalën e tij theksoi rëndësinë e bashkëpunimit të agjencive ligjzbatuese (AKP) me institucionet e arsimit të lartë (UniversitetitBujqësor të Tiranës/FShP) si një mesazh i fortë në krijimin e modeleve të punëve të përbashkëta, ç'ka realisht kërkohet për tu përballur me efektet e ndryshimeve klimatike.



– **Z. Fidan Dema**, Drejtor Ekzekutiv në Agjencisë Pyjore të Kosovës në fjalën e tij shprehu rëndësinë e bashkëpunimit midis dy institucioneve (AKP-së dhe AP Kosovë) dhe konkretizimit të aktiviteteve të përbashkëta.






– **Z. Elvin Toromani**, Dekan në Fakultetit të Shkencave Pyjore



në fjalën e tij theksoi rëndësinë e zgjedhjeve shkencore dhe të qëndrueshme për luftimin e dëmtuesit të procesionares si parakusht për mbrojtjen e biodiversitetit në pyje dhe zhvillimin e ekosistemeve pyjor.

## Gjatë eventit u prezantuan temat:

- *Sfidat e shëndetit të pyjeve në kushtet e ndryshimeve klimatike.*
- *Hartimi i një modeli menaxhimi për luftimin e dëmtuesit të procesionares së pishës.*
- *Procesionaria e pishës, masat e kontrollit.*

*Aktivitetet kryesore të projektit janë:*

- *Hartimi i protokolleve operacionale për kontrollin e procesionares.*
- *Fuqizimi i laboratorit qendror dhe ndërtimi i 3 (tre) laboratorëve rajonalë në bashkitë Elbasan, Bulqizë dhe Fushë Arrëz për riprodhimin e insektit Calosoma sycophanta, i cili ushqehet me larvat e dëmtuesit.*
- *Trajnimi i stafit të shërbimit pyjor pranë këtyre bashkive.*
- *Aplikimi i metodave të kombinuara (mekanike dhe biologjike) në sipërfaqe pilot, me qëllim krijimin e kapaciteteve të nevojshme për kontroll të qëndrueshëm.*

# Në luginën e Vjosës janë planifikuar të pyllëzohen afërsisht 230 hektarë me specie autoktone



Drejtori i Përgjithshëm, z. Artur Kala priti përfaqësues të EcoAlbania, z. Olsi Nika, Drejtor Ekzekutiv i Eco Albania dhe znj. Ilda Metani, Koordinatore e Projektit në ambientet e Agjencisë Kombëtare të Pyjeve për të diskutuar mbi projektin "ReForest Vjosa", i financuar nga Patagonia dhe që do të zbatohet nga RiverWatch dhe EcoAlbania.

- Qëllimi i këtij projekti ka në fokus ri-pyllëzimin dhe kthimin e vegjetacionit autokton përgjatë luginës së Vjosës ku janë planifikuar të pyllëzohen 10 sipërfaqe afërsisht 230 hektarë në sipërfaqet e Parkut Kombëtar të lumit Vjosa.

Pyllëzimet janë planifikuar të kryhen me specie autoktone të zonës. Fidanët po prodhohen në fidanishten e ndërtuar në zonën e Shelgut në Tepelenë ( Fidanishte e inaguruar në vitin 2023), e cila ka një kapacitet prodhimi prej 16.000 fidanë në vit.



SHS | Shërbimi Pyjor Shqiptar | Fakulteti i Shkencave Pyjore

**Me rastin e 65-vjetorit të Fakultetit të Shkencave Pyjore dhe 102-vjetorit të Shërbimit Pyjor Shqiptar,**

Fakulteti i Shkencave Pyjore dhe Shoqata e Specialistëve të Pyjeve ju fton

*në këtë event të përbashkët!*



E HËNË **27** ORA 10:00

JANAR

**Vendndodhja**

Mjediset e Fakultetit të Shkencave Pyjore

## AGJENDA

| | |
|---|---|
| 10:00 | Hapja e eventit. Mbjellje fidanësh në mjediset e UBT |
| 10:00-10:15 | Fjala përshëndetëse e Rektorit të Universitetit Bujqësor të Tiranës, **Prof. Dr. Fatbardh Sallaku** |
| 10:15-10:30 | Fjala e rastit për 102-vjetorin e Shërbimit Pyjor Shqiptar nga **Znj. Klodiana Marikaj**, Drejtore në Ministrinë e Turizmit dhe Mjedisit |
| 10:30-10:55 | **Zhvillimet e sektorit në Vitin e Pyjeve 2024.** Prezantim i Drejtorit të Agjencisë Kombëtare të Pyjeve, **Z. Artur Kala** |
| 10:55-11:15 | **Fakulteti i Shkencave Pyjore në 65-vjetorin e krijimit të tij: Arritjet dhe sfidat për të ardhmen.** Prezantim i Dekanit të Fakultetit, **Prof. Dr. Elvin Toromani** |
| 11:15-11:45 | Ceremonia e dhënies së titujve për stafin e Fakultetit të Shkencave Pyjore |
| 11:45-12:15 | Prezantimi i librit **"Pyjet: Tranzicioni i Paqëndrueshëm i një Sektori"** nga **Z. Genti Kromidha** |
| 12:15-13:15 | Diskutim i lirë nga pjesëmarrësit për zhvillimet në sektorin e pyjeve në 30 vitet e fundit |
| 13:15-13:30 | Fjala përmbyllëse e **Z. Kolë Malaj** |
| | Koktej |

# Të mësojmë nga mali



NGA ADEM NIMANI

Një fjalë e urtë thotë " Mali ka vesh, fusha ka sy". Edhe në pyll ka rend në çdo stinë të vitit, natën e ditën. Për të bërë atdhe të dashur, duhet të vendosim rend. Për të vendosur rend duhet punë natë e ditë. Lule e bimë, bisha të egra, të mëdha e të vogla, shpezë të llojllojshme, të vogla e më të vogla, bimë të ulëta, të mesme, të larta e më të larta, që jetojnë e zhvillohen në periudha të caktuara dhe asnjëra nuk rrezikon zhdukjen nga tjetra, përveç nga dora e njeriut. Nga bimët mikroskopike deri të ato gjigante ruhet rendi. Aty ku prekët rendi jetësor, thahet edhe lisi më i madh. Kështu ndodhë edhe me njerëz, nëse nuk vendoset rend. Njerëzit do të mund të mësonin shumë nga mali. Së pari mund të mbajnë fjalën si mali. Mjafton që njerëzit të mbajnë rend aq sa bimët e malit. Nga mali jetojmë dhe prej atje na vjen ngrohja, ushqimi e shpëtimi edhe në kohët më të rënda. Mund ta ngrohim shpirtin edhe me pak dru, pa e dëmtuar zemrën e malit. Mali dinë edhe të hakmerret, kur njeriu e tepron zullumin. Jo pak herë keni dëgjuar si mali vrau druvarin, që po e dëmtonte tepër. Mali do rregull edhe kur e presim për ngrohje dhe ndërtim. Nuk ka gjallesë mali, që nuk e ndihmon tjetrën edhe atëherë kur i shërben si ushqim. Edhe ne duhet ta ndihmojmë njeri tjetrin. Edhe ne duhet të sillemi kështu, së pari me njëri tjetrin, por edhe me malin.

Mendohuni mirë, sa herë vendosni për të prerë një dru! Duhet të mendoni mirë edhe kur vendosni të ikni. Zinxhiri i jetës mbi tokë është tepër i ndjeshëm, sa që për një lidhje molekulare mund të prishet baraspesha e jetës.

Edhe kur ikën të gjithë nga fshati, plaku nuk derdhi lot. Eh, sa dhimbjet i ka kapërdi pa lot plaku!? Me lot nuk ndreqet asgjë, i thoshte vetës në heshtje. Kësaj radhe, shpirti i plakut u ligë më tepër. Iu kujtuan pushtimet e njëpasnjëshme nga armiqtë, që nuk iu hoqën qafe kurrë. Nuk ishin ato lufta mes ushtrive, por ishin të gjitha krime mbi njerëz të pa mbrojtur. Iu kujtuan malet ku jetoi shumë herë gjatë jetës. Malet tona ishin kështjella që nuk i pushtonte dot asnjë armik. Aq shumë palë bjeshkë ka atdheu ynë sa nuk numërohen dot. Asnjë armik nuk ka dal i gjallë përtej maleve tona. Askush nuk i ka numëruar e as do t'i numërojë ndonjëherë, sa palë kodrina, kodra, male e bjeshkë kemi. Brenda çdo kodre ka pa numër kodrina, të vogla e më të vogla. Brenda çdo bjeshke të lartë, ka të tjera maje bjeshke, më të ulëta e shumë më të ulëta, fare të vogla e më të vogla, që nuk i numëron dot njeriu. Të gjitha këto i njeh në çdo hap, vetëm kur jeton e punon këtu, more dai! Shikoni sa e ngjashme është natyra me njerëzit! Thellohuni pak duke lexuar, e do të mësoni shumë.

Askush nuk i njeh malet e bjeshkët, kodrat e kodrinat e pakufishme si atdhetari. Atëherë kur shterej çdo mundësi për jetë, iu drejtoheshim maleve. Malet tona, më shekuj qenë dhe mbeten mburojë për ne. Në mal gjenim strehë edhe ushqim. Kthesat e mëdha historike i kemi pritur në male. Mali ruan zjarrin në çdo stinë. Gjuhën e malit e kuptoni lehtë vetëm nëse e doni atë sa jetën. Vetëm duke njohur malin, gjeni çelësin e mbijetesës. Vetëm duke e njohur e duke e dashur njëri tjetrin edhe njerëzit gjejnë mirëkuptimin. Malet nuk janë nëpër qytete, por atje përbri si mure kështjellash të pathyeshme. Kështu janë edhe njerëzit kur jetojnë në çdo pjesë të atdheut. Vetëm në truallin e vet, njerëzit iu përngjajnë bedenave të kështjellave. Shuarja e jetës nëpër fshatra është e rrezikshme për atdheun. Është rrezik të këputet kjo lidhje.

Pa zjarr nuk ka jetë. Ku ka mal, ka zjarr. Ku ka mal, ka ujë. Ku është burimi i ujit, aty është jeta. Po,

**(Vijon në faqen 5)**





# Të mësojmë nga mali

(Vijon nga faqja 4)

more dai, edhe ku ka njeri ka zjarr e konak. Nga këto burime, rridhte shpresa e pathyeshme për të vazhduar gjallërimin këtu në malet e tona, të cilat, të parët tanë, përherë i krahasonin me vet jetën.Erdhi edhe dita kur plaku, nisi t'i shikonte malet me mallëngjim. E dinte se ato nuk flasin, por ruajnë me besnikëri kujtimin tonë. Malet përtërihen me degë të reja, edhe pasi t'i kemi prerë deri në rrënjë, ndërsa na, mor dai, kemi pritur të përtërihemi me nipër, ndërsa ata po ikin çdo ditë. kritikonte vetën. Ikën, ikën, po ikin, po ikin! Plaku përsëriste këtë refren derisa lodhej. E na? Na nuk ikëm! Çdo armiku ia mësonim taktikën, dhe ashtu silleshim ndaj tij. Armikun e kemi lodhë edhe me gjumë. Kemi bërë luftë të pashpallur me armikun se, cili nga ne do të dorëzohet pa fjetur kurrë. Nuk mund të mos rrëzoheshim, ai apo ne një ditë. Për fitore luftonim çdo ditë e natë. Iu duket sikur një prralle fantastike kjo, por edhe kur flinim ëndërronim lëvizjen tjetër që duhet të bëjmë. Ndërrimi i vendqëndrimit, për ne ishte taktikë shpëtimi, një lloj lufte pa armë. Ishte kjo taktikë që nuk thyhej lehtë. U lidhem fort me malin sepse ai nuk e shkel fjalën kurrë. Sa herë na ka mbrojtur edhe në kushtet më të vështira, vetëm mali e dinë. Na jemi njerëz harrestar e besa edhe mëkatar. Edhe kur harronim armikun, mali ishte aty dhe mbulonte gjurmët tona të freskëta, që i kishim harruar pa mbuluar.

Kështu thoshin të parët tanë dhe kështu vazhduam. Thyerjen e vullnetit për jetë nuk e pranuam edhe kur kaluam nëpër periudha të gjata të skamjes, të cilës nuk i shihej fundi. Vaji i fëmijëve, për ushqim, na vriste shpirtin më rëndë se çdo armik. Sa vjet kaluan kështu, askush nuk e tha asnjëherë, sepse të gjallët ia shtronin vetës detyrën e mbijetesës me çdo kusht. Mund ta kenë shëtitur bjeshkën për fruta të egra, me ditë, por rrugën e kthimit nuk e harronim kurrë.

Rrugën e kthimit në kasolle, ku kishin lënë familjen, nëse e harronin, e paguanin me jetë. Jo pak herë humbën gjithçka, por jo shpresën për një ditë më të mirë. E rëndë ishte lufta për ruajtjen e zjarrit, aq sa ishte për ujë. I harronin të gjitha kur vaji i fëmijës dëgjohej për nënën e vdekur duke ngarendur për ushqim, ose duke u kthyer nga kroi me ujë në lëkurë.

Sa herë kemi harruar ta ruajmë zjarrin në oxhak, kemi lodruar nëpër fqinjë për të huazuar një gacë. Po të mos kishim zjarr, mbeteshim pa ngrënë. Uji, zjarri, dhe ushqimi, gjenden në mal. Dikur, një fije shkrepëse e krahasonim me një jetë njeriu. Mbase edhe me shumë se një jetë. Në një natë dimri, në mal shpëton me zjarr. Po tash? Edhe sot, kur keni marrë ikën, mali qëndron aty, besnik i pathyeshëm i kësaj toke. Duke u përshëndetur me ty, atë ditë e pashë se po mbetem vetëm me malin. Mbeta në dorë të malit, në përqafim të shokut tim të vjetër, i cili mban fjalën. Miqësinë me malin e kam ruajtur akoma. U ndamë me ty atë ditë, pa asnjë fjalë. Ti o djalosh, mos u habit kur më dëgjon duke folur apo edhe duke kënduar vetmeveti.

Tash, mali më shikon me mallëngjim e dhembje. Sa keq që mali nuk flet. Me duket ai kishte lexuar vendimin tuaj më herët se unë. Mali nuk ka gojë, nuk flet me zë, por çdo herë mbetet dëshmitar i ngjarjeve më të rëndësishme të historisë. Po kush mund ta lexoj malin, si na që jemi rritur me te? Sekretin e malit tonë, nuk e lexon dot asnjë njeri i huaj. Nëse ktheheni ndonjëherë, aty në mal do gjeni dëshmi të forta për jetën tonë, Mali besnik, i ruan ato. Ai nuk luan prej andej. Mali mban fjalën dhe ruan sekretin. Ashtu qëndruam edhe ne këtu deri sot, mu sikur mali.Ta dini se, sa herë e ndërroni folenë, duhet të niseni nga fillimi. Nuk forcohemi kurrë duke u larguar. Më të fortë bëhemi vetëm duke punuar e jetuar këtu. Ka fatkeqësi edhe më të rënda se lufta, por edhe ato i përballuam. Mendohuni mirë kir ikni, sepse nuk ka kthim prapa.

Më duket sikur po dëgjoni pak më tepër lajme nga çdo skaj i botës. Po lakmoni më tepër së që mund të zëni me hapin tuaj. Mund të flasim me muaj e me vite për mundësi jete në këto troje, por bindja e juaj është vendimtare. Ndoshta në kemi jetuar në iluzione, por e kemi dashur këtë tokë me gjithë shpirt. Sot, më duket sikur po ikni lehtë. Toka e vendlindjes është diçka më shumë se që shihet me sy. Më bëhet sikur pjesën më të dashur të vendlindjes nuk po e shihni e as nuk po e lexoni e mësoni sa e si duhet. Kur ta kuptoni, do jetë tepër vonë. Kemi lindur nga kjo tokë, e cila na ka ushqyer edhe në kohë të liga për ne. Ne nuk iu harrojmë për së gjalli, por kjo nuk mjafton.

Po lakmoni makina, po lakmoni jetë plot shkëlqim, ashtu siç po shihni në televizor, por ta dini se realiteti nuk është i tillë, as atje ku po shkoni. Kudo që shkoni, së pari iu duhet strehim dhe bukë. Sado që ëndërroni parajsë diku tjetër, një jetë bëni edhe ju atje, edhe ne këtu. Jeni të ri e të shkolluar dhe gjeni punë. Është mirë që punoni, dhe jetoni mirë, por edhe atje së pari bukë do shtroni në tavolinë. Edhe ne shtrojmë bukë këtu në sofrën tonë. Edhe çdo mbret a mbretëreshë, ha bukë. Me punë mund të bënim gjera tepër të mëdha e të bukura.

Toka jonë, me teknologjinë e sotme, mund të na ofrojë ushqim të shëndetshëm me bollëk, si atje ku shkoni. Atje ku shkoni për jetë më të mirë, përditë shihni rrugë të gjera e të gjata, liqej e kanale pa fund. Ato nuk ishin gjithmonë ashtu të gatshme, por i ndërtuan njerëzit, që i shihni aty, prej nga nuk ikën deri në vdekje. Për ndërtimin e atyre kryeveprave që shihni, kanë dhënë jetën shumë punëtorë. Nëpër ato rrugë, ura, kanale, hekurudha e vepra impozante ndërtimore, kanë lënë jetën njerëz nga të katër anët e botës.

Atdheu ynë ka bukuri e pasuri si pak ndonjë vend mbi tokë. Njeriu ishte, është e do të mbetet faktori i parë i ekzistencës së një populli. Dhe vetëm duke punuar këtu jemi vetvetja. Jemi vendas, autokton. Jashtë humbët identiteti, sado që e gënjeni vetën me kopalla ditore. Kam parë me sy se, duke punuar në vendlindje, mund ta ndërtojmë një atdhe, në të cilin mund të jetohet gjatë dhe me nder. Do iu bjer ndërmend dikur, por drojë se do të jetë vonë për hapa që do mund të bënit sot.

Në vendlindje mund të ecni edhe symbyllas, pa frikë, edhe natën nëpër terr. Atdheu bëhet duke punuar këtu natë e ditë. Vlera e tokës matet me punën që bëjmë vetë. Nuk ka tokë të ligë. Punëtor i mirë është atdhetar i mirë, të cilin e do edhe toka. Aq sa doni këtë tokë, aq iu do ajo. Toka e juaj nuk flet, por mban mend mirë.

# Fermat shqiptare krahas kultivimit të bimëve që prodhojnë ushqim, të shtojnë edhe pemë që japin energji



Nisur nga shqetësimi që jemi ndër të vetmet vende në botë që ende nuk i kemi dhënë zgjidhje një prej problemeve kryesore, atë të energjisë për ngrohje për banorët e zonave rurale e urbane, Federata Kombëtare e Pyjeve dhe Kullotave Komunale, në këtë ditë të veçantë për Shërbimin Pyjor Shqiptar i bën thirrje të gjithë politikëbërësve dhe vendimmarrësve që t'i japin rëndësinë e duhur këtij sektori që vazhdon të lëngojë për më shumë se tre dekada tashmë.

Nëse vendet e Evropës Qëndrore apo Veriore, ku megjithë klimën realtivisht më të ftohtë, i kanë dhënë zgjidhje problemit të ngrohjes, vite në mos dekada më parë, kjo gjë për ne mbetet ende sfiduese dhe kërkon një zgjidhje të qëndrueshme dhe sa më shpejt. Ndonëse viteve të fundit ka një shqetësim të shtuar për të rivlerësuar burimet natyrore, si psh. bimoasa në sigurimin e energjisë së rinovueshme, që reflektohet në rishqyrtimin e qasjeve karshi menaxhimit të formacioneve pyjore të destinuara për prodhim të energjisë së rinovueshme.

Këtu padyshim merr rol të veçantë organizimi i mendimit tonë, dhe marrja e një vendimi për të gjetur në mënyrë urgjente zgjidhjen, duke qenë se si komb dijet i kemi të mjaftueshme për ta gjetur atë. Dhe për më tepër, nëse e shpëtojmë tokën tonë nga kjo katastrofë ekologjike, i kemi shërbyer mbijetesës sonë dhe brezave që na vijnë pas.

Është inkurajues fakti që disa politikanë e kanë vërejtur këtë shqetësim popullor dhe, për të fituar simpatinë e votuesve të tyre – dhe mirë bëjnë – e kanë kthyer në kryefjalë të ditës mbjelljen e pemëve, miliona syresh në mbarë territorin e vendit. Kjo është diçka shumë pozitive, por ekziston nevoja e një barazpeshe midis mbjelljes artificiale me atë që e ka potencën ta bëjë natyra, nëse politikat që ne hartojmë mbajnë anën e lidhjeve shekullore të komuniteteve tona më natyrën, ku banorëve u delegohet më tepër përgjegjësi.

Çdo banor i Zall Bastarit, tashmë një nga Njësitë Administrative të Bashkisë së Tiranës është dëshmitar i rritjes së pyllit të dushkut në këto 30 vite, pa mbjellë qoftë edhe një fidan të vetëm, pikërisht aty ku e shkulën dushkun në zbatim të politikave të gabuara që politikëbërësit e para viteve '90 i ligjëronin dhe ekspertët i zbatonin, për të mbjellë në tokën e pyllit pemë frutore. Si ky rast ka plot të tjerë në mbarë territorin e vendit.

Do ishte tepër e dobishme nëse Bashkia e Tiranës do të ftonte mediat e të jepte një mesazh, pikërisht për këtë mrekulli që e mundëson natyra. Nëse pëllëmbë pas pëllëmbe toka e Zall Bastarit do të kalohej në ruajtje nga banorët, i gjithë pellgu ujëmbledhës në këto vite do ishte kthyer në një pyll natyror të mrekullueshëm, dhe ujit të Tiranës do i kthehej cilësia e dikurshme.

Herë pas here agjenci kombëtare e ndërkombëtare kanë ndërmarrë studime për të llogaritur nevojat vjetore për dru zjarri për familjet që jetojnë në zonat rurale. Dhe, sipas llogaritjeve vlerësohet se nevojitet një sasi prej një metër kub dru zjarri për çdo banor, e cila gjithsej shkon mbi 1.5 milionë metër kub. Pra, jemi në një stad zhvillimi si shoqëri kur nevojat e mëdha për ngrohje rrezikojnë zhveshje të mëtejshme të natyrës e të tokës dhe ky rrezik na vjen nga pamundësia për të gjetur hapësirë për të rritur këtë sasi vjetore të drurit.

Sfida e momentit për politikat pyjore shqiptare që mund të frenojnë shkatërrimin e mëtejshëm të natyrës, është që çdo banorit t'i llogaritet dhe sigurohet një sasi vjetore përafërsisht një metër kub dru zjarri për të mundësuar ngrohjen gjatë dimrit në vendin tonë.

Në kushtet aktuale të emergjencës, plotësimi i nevojave vjetore mund të arrihet duke kultivuar lloje me rritje të shpejtë e me cikël të shkurtër të prerjes, aktualisht provuar në disa vende të Evropës. Prodhimi biomasës për ngrohje brenda territorit të vendit ka rëndësi, si nga pikpamja ekonomike ashtu edhe ekologjike. Kjo për faktin se koston kryesore të materialeve të biomasës që përdoret për ngrohje e mban transporti, ku përveç rritjes së kostos ka ndikim shumë negativ djegia e një sasie të madhe karburanti për transport nëse druri do të vijë nga vendet fqinje si Mali i Zi, Kosova apo Maqedonia.

Nga eksperimentet e ngritura vitet e fundit në mjaft vende të Evropës si Suedi, Gjermani, Greqi, Kosove, etj., rezulton se nga llojet me rritje të shpejtë dhe me cikël të shkurtër mund të merren në një cikël 4 vjeçar 80 metër kub masë drusore për hektar. Për plotësimin e nevojave të popullatës për dru zjarri do të ishte e nevojshme të kultivoheshin 100 mijë hektarë në zonat fushore me prodhimtari të lartë të tokës. Nëse kjo alternativë shqyrtohet, do të kishte një ndikim shumë pozitiv në punësim, si dhe në të ardhura të fermerëve. Në luginën e Vjosës janë planifikuar të pyllëzohen afërsisht 230 hektarë me specie autoktone, nga projekti "ReForest Vjosa", i financuar nga Patagonia dhe që do të zbatohet nga RiverWatch dhe EcoAlbania na thote Drejtori I AKP z. Artur Kala duke shpjeguar se Qëllimi i këtij projekti ka në fokus ri-pyllëzimin dhe kthimin e vegjetacionit autokton përgjatë luginës së Vjosës ku janë planifikuar të pyllëzohen 10 sipërfaqe afërsisht 230 hektarë në sipërfaqet e Parkut Kombëtar të lumit Vjosa. Kjo duhet aplikuar ne te gjitha bazenet e lumejeve te cilët jane potencial për tu pyllëzuar dhe me kosto minimale me lloje me rritje të shpejtë

Një rast tjetër per tu pergezuar është Myzeqeja ku sipas informacionit të fundit Artur Kajës në 7 vitet e fundit janë mbjellë mbi 100 Ha me plep me nje rritje vjetore rreth 35 m3 në e vit nga më shumë se 40 fermerë krahas llojeve të tjera frutore e pyjore.

Me këtë ndërhyrje, qeveria krijon mundësi të justifikojë e të bëjë më të pranueshëm nga ana logjike moratoriumin për prerjet në pyje, që është kthyer në ligj nga parlamenti shqiptar. Kjo do të kerkonte përfshirjen e mbjelljes së plantacioneve për prodhim të drurit për ngrohje në skemat e subvencionimit të bujqësisë, dhe cdo familje sic e perdor fermen bujqesore per ushqim ta perdore ate edhe per te mbjelle biomase e per te siguruar ngrohjen e energjine vjetore qe i duhet. Duke ndikuar pozitivisht në mbrojtjen e tokave bujqësore dhe stimulimin e fermave private pyjore, që përveç funksionit prodhues do të kenë edhe rëndësi të madhe mjedisore për të mbrojtur fushat e vendit tonë nga përmbytjet. J.Gj 2025



# Kurti përmend 10 sukseset e Qeverisë për vitin 2024

*Në fjalën e tij, kryeministri Kurti ka përmendur 10 arritjet e Qeverisë për këtë vit, transmeton Zeri.info.*

*"Meqë kjo është mbledhja e fundit për këtë vit, më lejoni që të ndaj me juve të nderuar kolegë, të dashur qytetarë, 10 arritjet tona kryesore të përbashkëta si Qeveri për vitin 2024", tha Kurti, derisa nisi të përmend liberalizimin e vizave, pagesën e rrymës në veri, rritjen e pensioneve dhe shtesave për fëmijë etj.*



*Këto janë 10 sukseset e Qeverisë për këtë vit sipas Kurtit:*

1. **Së pari**, liberalizimi i vizave nga Bashkimi Evropian, Tajlanda, Emiratet e Bashkuara Arabe dhe Tajvani si dhe njohja e pasaportës së Republikës së Kosovës nga dy shtete mosnjohëse, Spanja dhe Armenia. Viti 2024 ka qenë viti i pasaportës sonë. Ajo sot renditet më lart se kurdoherë në indekset ndërkombëtare të pasaportave dhe sipas Indeksit Henley sivjet është në mesin e top 10 pasaportave të botës që kanë shënuar përmirësimin në të madh në dekadën e fundit.
2. Këtë vit, filloi regjistrimi dhe inkasimi i energjisë elektrike në katër komunat tona në veri, për herë të parë pas më shumë se dy dekadave. Gjatë këtij viti, gjithashtu ka përfunduar me sukses procesi i konvertimit të patentë shofereve ilegal në ata të Republikës së Kosovës. Janë regjistruar mbi 6300 konvertime, shumica prej tyre nga qytetarët e katër komunave në veri të vendit, duke dëshmuar vullnetin dhe gatishmërinë për integrim, e cila nuk ka munguar asnjëherë nga qytetarët, por është penguar në vazhdimësi nga struktura ilegale dhe Beogradi zyrtar. Shumë prej këtyre strukturave ilegale tashmë janë mbyllur, sepse janë të jashtëligjshme. Atje tani kemi një situatë krejt tjetër.
3. Pas shkëputjes nga blloku energjetik me Serbinë, Malin e Zi dhe Maqedoninë e Veriut dhe bashkimin me bllokun energjetik rregullues me Shqipërinë, inaugurimi i bursës ALPEX është arritja tjetër më e madhe në pavarësimin tonë energjetik si dhe në bashkëpunimin tonë kombëtar. Krahas saj, e kemi përmbyllë me sukses Ankandin e parë diellor në histori të Republikës për kapacitete të reja prej 100MË, të cilin e fitoi konsorciumi nga mërgata jonë në Zvicër "Orllati" dhe këtë muaj kemi hapur ankandin e dytë për energji të ripërtërishme, të parën me energji të erës, me kapacitet gjithashtu 100MË. Sivjet gjithashtu ka hyrë në fuqi Programi Kompakt i Sfidës së Korporatës së Mijëvjeçarit (MCC) që përfshin një investim prej 236.7 milionë dollarësh për energji. Pra, viti 2024 paraqet themelet e forta të sigurisë sonë energjetike dhe të ndërtimit të kapaciteteve të reja që na bëjnë më të fortë përballë krizave të mundshme.
4. Shëndetësia publike është bërë më e mirë, më e lirë dhe me më shumë shërbime. Klinika e Ortopedisë, Klinika e Onkologjisë, Urologjisë, Gjinekologjisë, Kardiokirurgjisë, Klinika Emergjente, Blloku Operativ në Klinikën Torakale, Blloku Operativ në Neurokirurgji – Kirurgji Vaskulare, Reparti i Pediatrisë në Mitrovicë, Transfuzioni i Gjakut në Gjilan, Klinika e Psikiatrisë së Fëmijëve janë transformuar të gjitha këto rrënjësisht e tërësisht. Me udhëzimin Administrativ "Bashkëpagesat për shërbime shëndetësore" disa prej shërbimeve jetike për qytetarë janë pa pagesë ose me çmime më të përballueshme. Kurse me Ligjin për çmimet e unifikuara të barnave dhe miratimit të listës, duke filluar nga 1 shkurti i vitit 2025, çmimet e barnave do të jenë shumëfish më të ulëta.
5. Pensionet janë rritur për 20%. Pensionistët e moshës, përfituesit e skemave pensionale invalidore dhe të aftësive të kufizuara tashmë veçse i marrin pensionet e tyre me rritje, kurse nga muaji i ardhshëm fillon ekzekutimi i pensioneve me rritje të kategorive të dala nga lufta. Përveç rritjes së rregullt, të gjithë pensionistët tanë edhe këtë vit, sikurse vitin e kaluar, e për të pestë herë me radhë përgjatë mandatit tonë, këtë muaj do të marrin shtesën e njëhershme prej 100 euro.
6. I kemi dyfishuar dhe trefishuar shtesat për fëmijë, përkatësisht dyfishim të shtesave për familjet që kanë një ose dy fëmijë, kurse trefishim për familjet që kanë tre ose më shumë fëmijë. Po ashtu sikurse vitin e kaluar u kemi ndarë edhe një mbështetje shtesë për fundvit në vlerë prej 100 euro. Gjithsej për mbi 400 mijë fëmijë të vendit tonë.
7. Pas 13 vjetëve, kemi pagë të re minimale e cila është më shumë se dyfish më e lartë. Kurse, falë performacës së mirë ekonomike këtë vit, do të kemi përsëri rritje të pagave në sektorin publik. Paga e re Bazë që hyn në fuqi në vitin 2025 do të jetë për 110 euro më shumë. Rritja do të bëhet në dy faza. Faza e parë fillon në janar të vitit të ardhshëm, pra muajin tjetër dhe parasheh një rritje prej 55 euro, kurse faza e dytë hyn në fuqi nga korriku i vitit 2025, për të plotësuar totalin prej 110 euro rritje, apo një njësi më lartë të koeficientit të pagës bazë.
8. Në emër të drejtësisë, paqes dhe ruajtjes së vërtetës, e kemi funksionalizuar Institutin për Dokumentimin e Krimeve të Kryera gjatë Luftës i cili brenda këtij viti ka grumbulluar rreth 190 metra gjatësi të materialit fizik arkivor dhe rreth 15 terabajt (TB) material digjital (video, audio, foto), që dokumentojnë krimet e kryera gjatë luftës në Kosovë, nga 67 burime të ndryshme. E kemi përzgjedhur konceptin fitues dhe e kemi nënshkruar kontratën për hartim të Master Planit për Kompleksin Memorial "Adem Jashari" në Prekaz. Gjithashtu, kemi marrë edhe vendimin për themelimin e Muzeut të Gjenocidit dhe Përpjekjes për Liri.
9. Ka përfunduar me sukses procesi i Regjistrimit të Popullsisë, Ekonomive Familjare dhe Banesave, një ndërmarrje e jashtëzakonshme institucionale dhe tejet e rëndësishme për vendin tonë që u vlerësua me nota të larta nga ekipet mbikëqyrëse të organizatave ndërkombëtare partnere, ekspertët e Fondit të Kombeve të Bashkuara për Popullsinë, UNFPA dhe Komisioni Ekonomik i Kombeve të Bashkuara për Evropë, UNECE.
10. Krahas rritjes së numrit të ushtarëve, fuqizimit të ushtrisë dhe blerjes së armatimeve të ndryshme, bëmë edhe një hap të madh në vendosjen e themeleve të industrisë sonë të mbrojtjes, duke nënshkruar kontratë me prodhuesin shtetëror turk MKE për funksionalizimin e Fabrikës së Municioneve.

Unë sot i listova vetëm 10. Ka shumë rezultate tjera që nuk janë në këtë listë, e mbase edhe mund të ishin. Për t'u bërë drejtësi edhe për to, të nderuar anëtarë të kabinetit tonë qeveritar, unë ju ftoj që secili prej jush deri në fund të vitit të ndani me qytetarët tanë, të cilëve ju shërbejmë bashkërisht, pesë rezultatet kryesore të punës suaj për vitin 2024.







# 11,7 milionë vizitorë të huaj vizituan Shqipërinë gjatë vitit 2024, me një rritje prej 15,2% krahasuar me vitin 2023

Ministrja e Turizmit dhe Mjedisit Mirela Kumbaro bëri publike shifrat duke theksuar se Shqipëria është në rrugë të mbarë për sa i përket rritjes së qëndrueshme në nivel fluksesh hyrëse, si dhe ka konsoliduar një ofertë turistike dhe të diversifikuar.

Përtej rritjeve të hyrjeve turistike nga vendet e rajonit, viti 2024 ka konfirmuar rritje dhe qëndrueshmëri të tregjeve nga Evropa Perëndimore si Italia, Gjermania, Franca apo Britania e Madhe dhe ka zgjeruar hartën e tregjeve të largëta e ka afruar më shumë vizitorë prej tyre.

"Konsolidimi i tregjeve të Europës Perëndimore si Italia, Gjermania, Franca, Spanja apo Britania, përveç rritjeve nga vendet e rajonit dhe afrimi i vizitorëve nga tregjet e largëta aziatike dhe amerikane, shoqëruar me impaktin e jashtëzakonshëm në ekonomi siç janë 3,8 miliardë euro të gjeneruara nga turizmi vetëm në 9 muajt e vitit 2024 apo rritja e standardeve të strukturave akomoduese janë treguesit më të mirë të vizionit që po bëhet realitet, promovimit prestigjoz dhe eksperiencave të mira të krijuara vit pas viti", u shpreh ministrja Kumbaro.

Më herët, ministrja Kumbaro e kishte quajtur vitin 2024 si "prova e zjarrit", për ruajtjen e sukseseve të arritura në vitin 2023 në turizëm dhe sipas të dhënave të Ministrisë së Turizmit dhe Mjedisit për shifrat dhe Bankës së Shqipërisë për rritjen ekonomike, ky vit që shkoi shfaqi një rritje të qëndrueshme në të dy aspektet.

